**Mal Berisha**

# VËSHTIRËSITË E JETËS E FORCOJNË NJERIUN

## Kujtime nga gjimnazi ''Ismail Qemali" në Laç 1967-1971




Polifotot e maturës së parë 1967 - 1971

**Prolog**

Është një kënaqësi e madhe të shkruash për kujtimet e katër viteve të shkollës në gjimnazin “Ismail Qemali” në Laç, 1967 – 1971, pra të maturës së parë të asaj shkolle, pjesë e të cilës ndodhi që të isha edhe unë. Një gjë e tillë më ka shkaktuar një emocion të veçantë. Përveç të tjerash, kjo është edhe shprehje respekti për sakrificat e prindërve tanë, vlerësim për mësuesit që na edukuan me aq pasion e përkushtim, dashuri për bashkë – moshatarët dhe të njohurit tanë të asaj kohe.

Si u gjeta unë në Gjimnazin “Ismail Qemali” në Laç? Në shtator të vitit 1966, familja ime u dëbua politikisht me forcë dhe u vendos në një fshat që kurrë nuk ia kisha dëgjuar emrin: “Shpërdhet”, diku në një brinjë midis Mamurrasit dhe Thumanës, në rrethin e Krujës. Prej aty, në vitin shkollor 1966–1967, e përfundova klasën e tetë në shkollën 8-vjeçare “Migjeni” në Mamurras, e cila ndodhej afro një orë larg nga shtëpia ku jetonim, në grykën e lumit Drojë.

Në fakt, sistemi i ri arsimor me klasë të tetë, pra tetëvjeçarja, filloi pikërisht në atë vit, në atë brez, në të gjithë Shqipërinë. Pas përfundimit të tetëvjeçares, nuk m’u dha mundësia të vazhdoja ndonjë shkollë të ulët apo të mesme profesionale, ndërkohë që Mamurrasi i asaj kohe nuk kishte asnjë shkollë të tillë.

Pikërisht në atë kohë ndodhi që në shtëpinë tonë të vinte një djalë, nip në familjen tonë, i quajtur Ismet. Ai punonte si elektricist në Ndërmarrjen Gjeologjike të Rubikut dhe më mori me vete për të

më mësuar zanatin e vet. Aty pashë se si punohej dhe e mora me shumë dëshirë. Kalova ndoshta më shumë se dy muaj si nxënës, pa pagesë. Duke parë se si punonte ai, ajo punë më hyri në zemër. Diku nga fundi i shtatorit të vitit 1967, babai im erdhi në Rubik dhe më tha:

“Ti do të kthehesh në shtëpi dhe do të fillosh mësimet në gjimnazin e sapohapur në Laç!”

Unë e kundërshtova, aq sa mund të kundërshtonte një fëmijë në moshën dhe rrethanat e mia, duke iu lutur që të më linte në Rubik, pasi më pëlqente zanati. I thashë se gjimnazi nuk do të më vlente për gjë, sepse thjesht do të merrja disa dije, por në fund do të më priste ushtria dhe pastaj do të isha thjesht një punëtor ferme.

Babai im ishte largpamës nga natyra dhe arsimdashës nga prirjet, pasi kishte qenë mësues përpara se bota “t'i shembej përpara këmbëve”, jo për fajin e vet… Ai kishte mbaruar Shkollën Pedagogjike “Shejnaze Juka” në Shkodër dhe kishte marrë mësim nga pedagogë të shquar, ndër ta edhe Jup Kastratin. Pas shkollës, kishte dhënë mësim në Theth dhe në zona të thella të Malësisë së Gjakovës.

Pra, ishte diku nga fundi i shtatorit të atij viti kur u paraqita në gjimnazin “Ismail Qemali” në Laç. Ishte hera e parë që në atë qytet hapej arsimi i mesëm i përgjithshëm. Kjo ishte arsyeja pse klasa jonë do të ishte ajo me nxënësit më të rritur, jo vetëm në atë vit shkollor, por edhe në të katër vitet shkollore të klasës sonë.

Bashkë me babain u paraqita te drejtoresha e shkollës, mësuesja Bedrie Bajraktari. I ndrojtur siç isha, u gjenda përballë një gruaje shumë të sjellshme, në moshë mesatare, serioze, e ëmbël në pamje, por autoritare në veprime. Këtë do ta kuptoja edhe më mirë gjatë kohës kur ajo do të na jepte lëndën e biologjisë. Pasi i paraqita dëftesën e klasës së tetë, ajo më përcolli te sekretaria e shkollës dhe u regjistrova. Gjëja më e mirë e asaj shkolle, në ato momente, ishte se nuk kërkohej asnjë dokument tjetër përveç dëftesës së shkollës tetëvjeçare. Im atë u largua sapo u sigurua që ditën tjetër unë do të filloja mësimin.

**Ditët e para në gjimnazin "Ismail Qemali" në Laç**

Më pas, i ndrojtur dhe i "huaj" në atë mjedis, shkova dhe u futa në klasë. Isha i veshur shumë thjesht dhe shumë pastër. Kisha mbathur një palë atlete të bardha që m'i kishin blerë prindërit për fillimin e shkollës. Mbaj mend që nxënësit e klasës më pritën me buzëqeshje dhe dashamirësi. Ndoshta ishin Veronika, Izota, Azis Reçi, Caf Mera… të cilët do t'i njihja më vonë.

Njëra nga vajzat, e bija e një mësuesi të quajtur Nesti, Ana, ishte si më e rritura dhe më e shkathëta. Kaloi dita e parë, mësuesit erdhën dhe ikën njëri pas tjetrit sipas lëndëve, ndërkohë që unë isha krejt si i huaj. Kaluan nja dy ditë dhe unë ende nuk i kisha marrë librat. Kujdestare ishte një mësuese e re, e cila vështirë se dallohej nga vajzat e rritura të klasës. Duke mos e pasur fiksuar ose dalluar mirë

se cila ishte ajo, unë bëra “gabimin” e parë: iu drejtova Ana Balltës, duke e pandehur për mësuesen kujdestare, dhe i thashë:

“Mësuese, kur do t’i marr librat unë?”
Ajo nuk më tha se nuk ishte mësuesja kujdestare, por m’u përgjigj me ironi:“T’i jep mësuesja librat ty!”Fakti që unë e kisha ngatërruar Anën me mësuesen Verë shkaktoi të qeshura të forta. Në atë çast u skuqa dhe u bëra flakë në fytyrë. Vajzat filluan të qeshnin dhe që nga ai moment më ngjitën nofkën:
“Faqekuqi nga Mamurrasi.”

Të nesërmen erdhi mësuesja e matematikës, mësuesja e vërtetë, Vera Juka. Ajo ishte një vajzë e sapodiplomuar nga universiteti: timide, simpatike, e prerë, serioze, autoritare, kërkuese, por edhe e dashur. U pajisa me libra dhe fillova mësimin e rregullt në atë shkollë të re, me mësues të rinj dhe me shokë e shoqe klase, të gjithë të panjohur më parë për mua. Pjesa më e madhe e nxënësve të asaj klase kishin kaluar disa klasa më parë bashkë, në tetëvjeçaren e Laçit. Pra, ata ishin të njohur dhe të shoqëruar që më parë, ndërsa unë dhe disa të tjerë, që do t’i kujtoj në këtë shkrim, u njohëm me njëri-tjetrin gjatë ditëve dhe muajve të parë të asaj shkolle.



Foto e nxënësve të klasës tonë në aksion

## Mësuesja e matematikës Vera Juka



**Kush ishte mësuese Vera?**

Ajo sapo kishte mbaruar fakultetin. Ishte e qetë, serioze, si vetë lënda që jepte – matematika – dhe kërkuese në mësim. Shpjegonte me aq pasion, përkushtim e detaje, sa ta "nguliste" mësimin në kokë "me zor". Dukej se ishte shumë shpirtmirë. Gjatë dimrit, kur shokët tanë që vinin nga larg – Gajushi, Miloti, Gurëzi, Fushë-Kuqja, Gjormi, Zheja, Mamurrasi – futeshin në klasë me vonesë, të lagur nga rrugëtimi dhe koha e keqe, ajo i ftonte të ngroheshin pak tek soba me zjarr.

Katër vitet me mësuese Verën ishin vitet kur njeriu njihet me një person të tillë që nuk e shkëput dot kurrë nga kujtesa. Me mësuese Verën, unë vetë – por, me sa di unë, edhe shumë nxënës të tjerë të klasës sonë – mbajmë lidhje dhe komunikojmë edhe sot e kësaj dite. Falë Zotit, ajo gëzon shëndet dhe një energji të admirueshme.

Në vitin 2022, kur përurova librin *Ambasador i Pushtetit të Butë* në Teatrin "Aleksandër Moisiu" në Durrës, pata kënaqësinë dhe nderin e veçantë që mësuese Verën ta kisha në radhën e parë të audiencës dhe t'i dhuroja një kopje të librit tim me dedikim. Ishte një moment emocional i ndërsjellë. Dikur ajo më kishte edukuar, dhe m'u duk sikur i ktheva një "resto" mirësie asaj zonje aq të nderuar, që arsimin e deshi aq shumë dhe na dha aq shumë mësime për jetën.

Ajo vazhdon edhe sot t'u japë pa u lodhur matematikë nxënësve të avancuar në qytetin e Durrësit.

**“Kushëriri” im, mësuesi pejan, Dedë Berisha**

Diku nga viti i dytë, nëse nuk gaboj, në klasën tonë erdhi për të na dhënë mësim në lëndët e historisë dhe gjeografisë mësues Deda. Ai ishte nga Peja e Kosovës. Ishte i pashëm, me flokë të dendur që i rrinin përpjetë. Në shkollën tonë vinte si kampion i skive i Universitetit të Tiranës. Kishte një ecje prej atleti. Tek mësues Deda, një i ri gjente gjithçka tërheqëse të kohës. Unë gjeja edhe diçka më shumë:

Mbiemrin e përbashkët: “Berisha”.
Në orën e parë të mësimit, kur hyri ashtu krenar, kokëlartë, na përshëndeti dhe filloi të bënte apelin:
Agimi, Agimi, Alqi… Ludmilla…
Kur erdhi te numri 19, që ishte numri im në regjistër, ai bëri një pauzë dhe pyeti:
“E kush qenka ky kushëriri im këtu?”
Në fakt, unë mezi prisja që të futesha në ndonjë lloj lidhjeje me të, por nuk reagova.
E përsëriti:
“Kush qenka kushëriri im këtu?”

Danieli, shoku im i bankës, më tha:
“Fol, se me ty e ka.”
Unë, me ndrojtje, e ngrita dorën.
“Oh – tha – shumë mirë! Këtu paskam një kushëri timin.”
Kujtimet për Dedë Berishën janë aq të shumta, sa do ta mbushja të gjithë këtë libër me to. Por edhe sot e kësaj dite, kur dëgjoj këngën

*"Kaçurrelja"* të grupit muzikor kosovar pejan të asaj kohe, më kujtohet melodia dhe teksti që na e mësoi profesori Deda:

"…Në lagjen tonë është një shitore, ku shiten karamele, Por më kryesorja është punëtorja, me flokët kaçurrela…"

Prej mësues Dedës mësova shumë – madje shumë më tepër se dinin jo vetëm bashkëmoshatarët dhe bashkënxënësit e mi, por edhe më shumë se dinin vetë mësuesit. Për shembull, në biseda veçmas, ai më mësoi për teorinë famëkeqe të Vasa Çubrilloviçit, me elaboratin e tij *"Dëbimi i Shqiptarëve"*, që përfaqëson platformën sllave për shfarosjen e kombit shqiptar, të paraqitur prej këtij akademiku famëkeq e shovinist serb në Klubin Serb të Sarajevës, në mars të vitit 1937. Po ashtu, ai më tregonte për demonstratat e vitit 1968, të cilat ne ende nuk i kuptonim mirë në atë kohë.

Ai vetë, bashkë me motrën Lezen, kishin ikur nga Kosova dhe kishin ardhur në Shqipëri.

Në fakt, ishte dashuria që ai më mëkoi për ato lëndë që jepte, ajo që më bëri të shënoja degën Histori-Gjeografi në kërkesën që bëra për shkollën e lartë, pas mbarimit të gjimnazit. Edhe pse nuk shkova dot atje, më vonë u mora me shkrime historike, të cilat gjithmonë më kujtojnë mësues Dedën dhe mësimet e tij.



Maturantët e parë të Gjimnazit "Ismail Qemali" të Laçit, në përvjetorin e artë të maturës

**Mësuesi ynë dijetar Sofokli Rrapi**

Në vitet që pasuan, na erdhën edhe dy mësues të rinj. Njëri prej tyre ishte Sofokli Rrapi. Ai ishte një dijetar i vërtetë. Dinte aq shumë për fizikën dhe teoritë mbi sputnikët sovjetikë, për Juri Gagarinin dhe udhëtimet kozmike. Mbaj mend se ai na shpjegonte për uljen e njeriut të parë në Hënë – amerikanit Neil Armstrong – në korrik të vitit 1969.

Kur vizitova bazën e lëshimit të raketave kozmike, dhe pikërisht kapsulën e raketës Apollo 11, në qendrën e NASA-s në Florida të SHBA-së, bashkë me djemtë e mi, u fola atyre për ato që mësues Sofoja na kishte mësuar në ato kohë të hershme të fillimit të udhëtimeve në hapësirë. Mësues Sofoja e dinte largësinë në kilometra midis Tokës dhe Hënës dhe fliste për të ardhmen e udhëtimeve kozmike. Prej tij, në atë kohë, kam dëgjuar për herë të parë se si njerëzimi po përpiqej të komunikonte përmes lidhjeve telefonike pa kabllo – një koncept që sot njihet si telefoni celular.

Ai na fliste për ekuilibrin ndërplanetar dhe për aq shumë kuriozitete shkencore, sa edhe sot habitem se ku i kishte marrë ato dijeni, në ato kohë! Kam përshtypjen se ai lexonte nga ndonjë fond i veçantë bibliotekar. Mësues Sofoja u martua me një nga vajzat më të mira të gjimnazit, me Suzanën, me të cilën kaluan një jetë shumë të lumtur. Për fat të keq, mësues Sofoja ndërroi jetë herët, shumë kohë pasi ne kishim mbaruar shkollën.





**Mësuesi i letërsisë Asllan Bami**

Mësuesi tjetër që erdhi po në atë kohë ishte Asllan Bami. Ai ishte pedant, i sjellshëm, qytetar krutan, shumë i përgatitur. Ato që mësova prej tij për letërsinë më kanë shoqëruar gjatë gjithë jetës si një thesar i çmuar kulturor. Nëse edhe sot di të recitoj shumë poezi nga autorë shqiptarë, rusë dhe anglezë, kjo është meritë e mësuesit Asllan. Ai na nguliti dashurinë për letërsinë dhe veçanërisht për Shekspirin.

Kur vizitova qytetin shekspirian, Stratford-upon-Avon në Angli, ku ndodhen statujat e Hamletit, Makbethit, Gertrudës, Otellos, etj., përpara Teatrit të Kompanisë Shekspiriane, apo kur ndoqa operan *Eugeny Oniegin* në Teatrin Balshoi në Moskë, e cila fillonte me fjalët:

*"Po marr guximin që t'ju shkruaj,*
*Ç'do deshje më veç shpirtit tim?*
*E di se është e drejta juaj*
*Të më dënoni me përçmim!"*

Në mendje më vinin mësimet e profesor Asllanit, që na i shpjegonte me aq shumë pasion e dashuri tragjeditë e tyre. Profesor Asllani jeton në Itali. Nganjëherë shkëmbejmë mesazhe dhe jam i lumtur që ai po jeton një pleqëri të qetë dhe që më ka dhënë aq shumë dashuri për gjërat e bukura të kësaj jete dhe, mbi të gjitha, pasionin për majën botërore të letërsisë. Në Institutin e Arteve, ku studioja pas gjimnazit, letërsinë na e jepnin pedagogë të njohur të asaj kohe si Adriatik Kallulli, Razi Brahimi, Emine Oktrova, ndërsa historinë e teatrit na e jepte Miho Gjini, njëri nga emblemat e kësaj fushe në Shqipëri, i cili vazhdon dhe shkruan edhe sot.

**Mësuesi i kulturës fizike Ndue Tarazhi**

E kujtoj me shumë respekt profesorin e edukimit fizik, Ndue Tarazhi. Shumë i përgatitur fizikisht, ai ishte gjithmonë në humor, por i kushtonte një rëndësi të madhe edhe lëndës së tij. Ai kishte familjarë nga fisi Tarazhi në Mamurras, ndaj ne ishim pak a shumë si "patriotë".

**Mësuesja e rusishtes Perihan Guni**

Për mua, një nga mësueset më interesante ishte Perihan Guni. Ajo ishte një grua "hijerëndë" në pamje, shumë autoritare dhe shumë e mbajtur. Mësuesja Perihan ishte aq pedante, sa me të nuk "bëhej shaka". Unë nuk kisha bërë gjuhë ruse në tetëvjeçare dhe, ndryshe nga nxënësit e tjerë, nuk më kërkohej ta mësoja rusishten as në gjimnaz. Por zyshe Perihani desh më rrëzoi në maturë. Ajo më dha të mësoja përmendësh 17 mësime në gjuhën ruse, pikërisht në prag të provimeve të maturës. I mësova të gjitha, por jo fjalë për fjalë — i mësova fjali për fjali. Dhe kur ia thashë përmendësh, më dha notë kaluese. Disa prej tyre i mbaj mend edhe sot, si për shembull poezinë "Zgalemi".

*Над седой равниной моря ветер тучи собирает,*
*Между тучами и морем гордо реет буревестник.*
*Крыле ал тары — шкон згалеми,*
*Черный молний подобный.*

**Mësuesit tanë: Avni Fida, Sadik Lama, Vladimir Jorgji, Ferdinant Kopali, Pashko Camaj, Fatmira Pojani, Llambi Kacori, Bujar Marika, Luiza Trebicka...**




Më kujtohet mësuesi i fillimit të asaj shkolle, Avni Fida.
Edhe sot e mbaj mend theksin e tij dibran, kur më thoshte:
"Or Malë, pa hadje njiherë në dërrasën e zezë!"
E kam takuar këto vitet e fundit bashkë me bashkëshorten e tij, mësuese Lavdijen, dhe të bijën, mjeken shumë të njohur dhe të nderuar, Monika Fida.
Edhe pse kanë kaluar vite, mësues Avniu ishte i freskët në kujtesë dhe kujtonte me detaje ato vite të para të shkollës sonë.

Sadik Lama ishte një mësues i mrekullueshëm nga Kruja. Më vonë, unë e pata edhe shef në Seksionin e Arsimit dhe të Kulturës

të rrethit të Krujës.
Vladimir Jorgji na dha mësim në lëndët e shkencave të sakta për disa kohë; më vonë ai u emërua pedagog në Fakultetin e Inxhinierisë së Ndërtimit – aq i aftë ishte.
Ferdinant Kopali ishte një intelektual i shkëlqyer që vinte nga Tirana. Ai, fatkeqësisht, nuk jeton më.

Po ashtu, patëm edhe një mësues shqiptar nga Mali i Zi me emrin Pashko Camaj. Ai ishte shumë nevrastenik dhe zihej me këdo që i dilte përpara. Një herë pati një përplasje me një autoritet lokal të Laçit dhe e quajti atë "Vorioepirot". Ishte hera e parë që dëgjoja këtë fjalë, e cila, vite më vonë, do të bëhej objekt i studimeve të mia gjeopolitike. Madje, kam botuar edhe dy libra për këtë temë. Njëri prej tyre është përkthim i një libri të shkruar nga amerikania Edith Pierpont Stickney, profesoreshë në Universitetin *Stanford* të Kalifornisë, me titull *"Shqipëria e Jugut apo Epiri i Veriut?"*. Me këtë studim, ajo kishte fituar titullin Doktor i Shkencave në Histori.

Disa kohë na dhanë kimi dhe matematikë mësuesit Gjergj Klimi dhe Liljana Coka. Nuk kam marrë vesh kurrë se çfarë ndodhi me ata dy mësues.

Mësuesja e anglishtes, Fatmira Pojani, ose Makja, siç e quanim ne, erdhi në klasën e tretë të gjimnazit. Ishte e sjellshme, e brishtë dhe e dashur.
Ndërsa Llambi Kacori ishte ai lloj mësuesi prej të cilit nxënësi mund të priste gjithçka të mirë që ofron një intelektual i vërtetë: njeri serioz, i përgatitur dhe i veçantë në sjellje.
E për të mos u harruar është edhe Bujar Marika, mësuesi i vizatimit teknik. Prej tij mësuam rregullin, sistematikën, estetikën

– dhe stilin e të veshurit. Të gjithëve na pëlqente veshja e tij me xhaketa kadife, në një stil që ishte përpara kohës, në modën e asaj kohe. Miqësia me të vazhdoi edhe kur ai u bë piktori i Dhomës së Tregtisë në Tiranë. Më pas u caktua në Ambasadën Shqiptare në Zvicër. Edhe ai, fatkeqësisht, ka ndërruar jetë.

Kujtimet më të mira ruhen edhe për mësuesen Luiza Trebicka.

**Edmond Kokalari dhe vëllazëria e përherëshme me të.**



Pas dy a tre ditësh që kisha filluar shkollën, mësova se nga Mamurrasi vinin edhe dy nxënës të tjerë: njëri ishte Edi Kokalari, ndërsa tjetri Ndoc Prela.

Të tre vinim nga tre krahina të ndryshme. Edi ishte me origjinë nga Gjirokastra, djali i Vaidit, një burrë zotni që punonte në mekanikën bujqësore, në ofiçinën e fermës së Mamurrasit, ndërsa e ëma, Gjyle Kokalari, ishte një superzonjë – një grua e mençur, e pashme dhe shumë bujare. Ajo punonte si ekonomiste në fermën "Skënderbeg". Jetonin relativisht mirë për standardin e kohës dhe gjëja që më bënte më shumë përshtypje ishte fakti që i ati i Edit mbante bletë dhe në shtëpinë e tyre kishte përherë mjaltë në tavolinë. Dashuria e atyre njerëzve më ka shoqëruar tërë jetën. Edi vetë ishte një djalë çapkën, i shkathët, kavalier, kaçurrels simpatik, jo shumë i përqendruar, por bujar sa të jepte shpirtin. Ishte më i madhi i katër vëllezërve dhe nuk kishin motër. I pëlqente të kërcente dhe na mësonte të gjithëve ne çunave që na vinte turp të vallëzonim.

Me Edin ndanim një rracion buke pesëlekëshe me një llokum, pas mësimit. Më pas, ose prisnim për ndonjë makinë që mund të na merrte për në Mamurras – gjë që ndodhte shumë rrallë – ose niseshim në këmbë, rrugë që zgjaste plot dy orë. Edi ishte po ashtu më i "shetitur"; kishte kaluar një vit në Tiranë. Mbrëmjeve të vallëzimit, kur të gjithë nxënësit e qytetit shkonin në shtëpi për të pushuar dhe pastaj vinin në sallën e gjimnazit, ne me Edin e vrisnim kohën rrugëve të Laçit. Pastaj vinte mbrëmja. Familja Zorba – Astriti me vëllezërit – ishin muzikantët e dashur të qytetit. Sapo kërciste akordi i parë muzikor, i pari që ngrihej për të vallzuar

ishte Edi, pa asnjë kompleks apo ndrojtje dhe ftonte për vallëzim damën që i pëlqente. Lirshmëria e tij ishte e admirueshme. Na ndodhte që mbrëmjet e vallëzimit mbaronin vonë dhe ne ktheheshim në këmbë për në Mamurras. Një herë desh na shqyen qentë e Gjormit, pasi nuk ishim përgatitur për t'u mbrojtur. Herë të tjera, para se të niseshim rrugëve të Gjormit, merrnim nga një shkop me vete.

Të dy e kishim afër stacionin e trenit në Mamurras, por oraret nuk përputheshin me orët tona të mësimit. Përveç kësaj, kishte edhe një problem tjetër: nuk kishim para për të paguar biletat. Këtu dallohej njerëzorja tek faturinot e trenit. Kishte prej tyre që bënin një sy qorr dhe nuk na thoshin gjë – madje na lejonin të hipnim në tren dhe bënin sikur na kontrollonin. Por kishte edhe nga ata që ishin vërtet zemërzeza. Një herë më qëlloi të ishte një ditë e tmerrshme me shi, dhe nuk kisha mundësi ta bëja rrugën në këmbë. Shkova tek treni...

Një nga fatorinot, nga Durrësi, që e dinte se isha pa biletë, ma përplasi derën e vagonit në fytyrë, pikërisht në çastin kur treni po nisej. Unë isha kapur fort pas dorezave të derës. Librat i kisha në një çantë prej cohe dhe po mbahem me të dy duart te hekurat mbajtës të derës së mbyllur. Uji që grumbullohej mbi mbulesën e vagonit filloi të më binte përmbi kokë. Dikur, librat më rrëshqitën nga duart dhe ranë. Zbrita në stacionin e Gjormit dhe u ktheva në këmbë, nëpër trase. Librat i gjeta të shpërndarë dhe të lagur. E tillë ishte jeta!

Me Edi Kokalarin, edhe sot, kur takohemi, i thërrasim njëri-tjetrit: "Vëlla!" Sepse kështu jemi ndier përgjatë gjithë jetës. Ndoc Prela ishte po ashtu një djalë që e nisi gjimnazin me ne, por

nuk më kujtohet nëse e përfundoi së bashku me ne. Pas nesh, në klasa pasardhëse, erdhën edhe dy nxënës të tjerë: njëra ishte Adelina Berisha nga Mamurrasi, vajza e Kolë Berishës me origjinë nga Gjakova, dhe tjetri ishte Xhemal Xhafa nga Thumana.

Agim Doda, nxënës, rregjisor dhe artist i qytetit Laç.



Agim Doda ishte për mua një shok i veçantë, me të cilin u lidhëm ngushtë. Ai ishte nga Gjormi dhe banonte në një kodër mbi fushën ku ishte zhvilluar Beteja e Albulenës së Skënderbeut. Familja e tij ishte me origjinë nga Dibra dhe Hasi. U bëmë si vëllezër. Jo rrallëherë vizitonim shtëpitë e njëri-tjetrit. Agimi ishte shumë i dhënë pas letërsisë. Shkruante poezi, tregime, madje edhe drama. Kalonte shumë kohë me regjisorin e qytetit të Laçit, Rifat Poga, i cili e inkurajoi të merrej me teatrin. Jeta bëri që të ishim fillimisht nxënës bashkë në gjimnazin e Laçit, më pas studentë në Institutin e Lartë të Arteve në Tiranë dhe, më vonë, kolegë pune sërish në Laç.

Pas shkollës, ai u bë një regjisor i njohur dhe la gjurmë të pashlyeshme në traditën kulturore skenike të qytetit të Laçit. Veprimtaria e tij krijuese dhe artistike — qoftë në Pallatin e Kulturës, në rrethin letrar të qytetit, në shtypin periodik të kohës, apo në Lidhjen e Shkrimtarëve dhe Artistëve — ka ndihmuar në afirmimin kulturor të qytetit. Edhe sot e kësaj dite mbajmë lidhje të ngushta, ndonëse na ndajnë distanca të mëdha.

**“Schulz-i” i klasës tonë, Alqi Lango…**

Në klasën tonë, gjenerata e së cilës ishte katër vjet më e madhe, kishte shumë nxënës nga qyteti. Ndër ta ishte Alqi Lango, një djalë shumë i shkathët, i shkëlqyer në mësime dhe me aftësi të spikatura drejtuese. Luante futboll dhe ishte pjesëtar i ekipit të kategorisë së tretë me emrin “Industriali” i Laçit. Ne e thërrisnim “Shultz”, sepse

ishte i bëshëm, biond, hapa-këmb, dhe na kujtonte futbollistin e famshëm të kombëtares gjermane, Willi Schulz. Fatkeqësisht, edhe pse u pamë në 50-vjetorin e gjimnazit, më pas ai ndërroi jetë.

**Pjetër Mili, letrari model i klasës tonë**

Midis shokëve që nuk harrohen ishte edhe Pjetër Mili, nga Gajushi i Zejmenit të Lezhës. Sot, sa herë kaloj me makinë dhe shoh tabelën "Gajush" afër Lezhës, them me vete:
"O Zot, po si vinte ky njeri në atë kohë deri në Laç, me makina rasti ose në këmbë, nëpër shi, erë e borë?!"
Pastaj kujtoj se, në të njëjtën mënyrë, edhe unë bëja të njëjtën rrugë — por në anën e kundërt të qytetit të Laçit.

Pjetri e përfundoi shkollën me rezultate të larta dhe më pas u bë vetë një mësues i dalluar. Me rastin e 70-vjetorit të lindjes së tij, vajza e tij, Eugena, më telefonoi dhe më kërkoi të bëja një përshëndetje me video-mesazh surprizë. Shkova dhe e regjistrova mesazhin përpara fasadës së shkollës sonë në Laç, pikërisht aty ku kishim mësuar katër vite së bashku me Pjetrin. "Kameramane" ishte bashkëshortja ime, Donika, e cila, pasi e regjistroi atë fragment kuptimplotë, ndoshta treminutësh, më tha:

"Sa bukur është kur njerëzit nuk i harrojnë miqtë dhe shokët e fëmijërisë."

Eugena e kishte shfaqur videon si surprizë për të atin dhe për të pranishmit, dhe u ndjeva vërtet mirë kur më tha se Pjetri ishte gëzuar pa masë.

### Një homazh për Kolë Dedën e ndjerë

Një ndër shokët tanë të asaj kohe ishte edhe i ndjeri Kolë Deda, të cilin, në vitin e maturës, 1971, e zuri epidemia e fruthit. Ai u sëmur rëndë dhe u shtrua në spital në Tiranë. Kur shkuam ta vizitonim, ai ishte enjtur dhe zverdhur. Kortizoni e kishte lodhur shumë. Prapëseprapë, mbante një humor të gjallë. Fliste me një dialekt të fortë të malësorëve të mbi-Shkodrës. Ishte pranverë dhe koha ishte e ngrohtë. U ulëm bashkë me Kolën në një stol, poshtë selvive të spitalit. Ai na tregonte me humor si e kalonte kohën në spital.

Kolë Deda ishte i vetmi nxënës i klasës sonë që u nda nga jeta pa e mbaruar shkollën. Në një nga fotot tona të klasës, me Kolën jemi me krahët hedhur njëri-tjetrit. Ai mbetet në kujtimet e mia si një rast thellësisht i dhimbshëm – një jetë që u fik në një moshë aq të re.

### Gegë dhe Kolë Piroli

Nxënës që vinin nga larg ishin edhe Gegë dhe Kolë Piroli. Ata ishin dy djem që, për nga sakrificat, mund të përbëjnë një rast studimor më vete. Sidomos Gega, i cili ishte nxënësi më i mirë i klasës në matematikë. Vinin nga Zheja, një fshat i thellë buzë lumit që kalon pranë Gjormit. Jetonin plotësisht si në fshat, pa asnjë të ardhur nga

ndonjë punë shteti. Nuk i lanë të vazhdonin shkollimin për arsye politike, sado që e meritonin me plot gojën.

Ngaqë mësonte shumë mirë, nxënësi që i sillte përherë prindërit në mbledhjet e përbashkëta të këshillit pedagogjik ishte Gega. I ati, Preçi, vinte i veshur me tesha kombëtare katolike të Zhejës dhe ndihej tepër krenar për të birin. Kishte të drejtë. Shumë prej nesh nuk dëshironim që prindërit tanë të vinin në mbledhje sepse... kuptohet, mund të dëgjonin gjëra që nuk do t'iu pëlqenin për sjelljen apo përparimin tonë në mësime.

**Një përvojë dramatike në zbor**

Një herë, gjatë zborit, na u caktua një ushtrim tepër i rrezikshëm me kundragazë në dhoma të helmuara me avull të përqendruar të Klorpikrinës. Ushtrimi konsistonte në këtë: "ushtari" duhej të futej në çadrën e helmuar, të mbante kundragazin në dorë dhe të mbyllte sytë. Pastaj, duhej ta vendoste kundragazin me shpejtësi, të mos merrte frymë për 30 sekonda dhe më pas të nxirrte frymën me forcë, në mënyrë që të dëbonte ajrin e helmuar nga mushkëritë. Vetëm atëherë mund të fillonte të merrte frymë normalisht, i mbrojtur nga maska.

Disa prej nesh e kaluan me sukses këtë provë. Por Kola, mesa duket, mori frymë para kohe dhe u helmua menjëherë. U shtri për tokë dhe filloi të nxirrte shkumë nga goja. Ishte një çast dramatik për të gjithë, por sidomos për Gegën, me të cilin kishte lidhje si mes vëllezërve.

Për fat të mirë, Kola shpëtoi. Sot, sipas asaj që di, Gega është bërë një sipërmarrës i suksesshëm. Të dy janë shembuj të njerëzve me moral dhe integritet të lartë. Ata përfaqësojnë më së miri sakrificën dhe ndershmërinë e banorëve të krishterë të atyre anëve.



**Daniel Kola, nga Fushë-Miloti**

Daniel Kola vinte nga Fushë-Miloti. Ishte një djalë fantastik – i gjallë, i shkathët dhe me një dozë të lehtë ironie, por gjithmonë shumë i dashur. Fatkeqësisht, nuk pati mundësi të vazhdonte shkollën e lartë.

U ritakuam shumë vite më vonë, në kohën e demokracisë. Pata mundësinë ta ndihmoja që të merrte drejtimin e Postës së Policisë në qytetin e Laçit, detyrë që e mbajti për disa vite. Pas kaq shumë vitesh, patëm kënaqësinë të pinim bashkë kafen e mëngjesit në Laç, për një periudhë disamujore që mbeti e paharruar.

**Shoqet dhe shokët e tjerë të klasës sonë**

Është e vështirë t'i kujtosh të gjithë, por më kujtohet që Liliana Lika ishte një ndër vajzat më të shkathëta të klasës, ndërsa Izota Katuçi, matjania e zgjuar, ishte një ndër nxënëset më të mira.

U mrekullova kur, pas më shumë se 44 vjetësh që kur kishim mbaruar gjimnazin, në zyrën time si Ambasador i Shqipërisë në Londër, më erdhi për vizitë një vajzë e bukur bashkë me të fejuarin. Ishte vajza e Lulzim Avdylit dhe Izota Katuçit – shoqes sime të klasës. E prita si të ishte bija ime. Që prej asaj dite, herë pas here, kemi shkëmbyer ndonjë mesazh.

E tillë ishte edhe Veronika Buxhaku, e cila u bë mësuese matematike. Veronika ishte zgjedhur kujdestare e klasës dhe mbahet mend për rregullin dhe disiplinën që e karakterizonin.

Edhe djali i Veronikës, Dorian Çfarku, më gëzoi kur erdhi me të fejuarën në zyrën time në Londër dhe më tregoi se e ëma i kishte folur për mua dhe për vendin ku punoja, prandaj kishte dëshirë të më takonte. I prita të dy me shumë dashuri.

Shoqe të tjera të klasës ishin edhe Vida Jakova, Rajmonda Nako, Irma Zavalani, Sanije Likdisha, Vjollca Muho, Feride Lika, Pashke Vathi, Ludmilla Muço, Adriana Bifsha, Leonora Goxhaj, Kozeta Lako dhe Zhuljeta Çakshiri.

Shokët tanë të mrekullueshëm ishin gjithashtu Agim Shtylla, Përparim Shullazi, Gjin Zajzi, Syrja Zuna, Aziz Reci, Vasil Duro, Ali Kolollari, Ismail Voka dhe Sandër Doçi.

Në fakt, jo të gjithë e filluam dhe e përfunduam shkollën së bashku, për shkak të transferimeve, largimeve apo edhe ndërprerjes së shkollës nga disa prej shokëve dhe shoqeve tona.

Ndoshta ndonjë emër mund t'i ketë shpëtuar kujtesës sime, dhe për këtë ju kërkoj ndjesë.

### Një "incident" në fshatin Gorre me Anën Ballta

Vjeshtën e vitit të parë të shkollës, neve, nxënësit e klasës sonë, na dërguan që të ndihmonim kooperativistët. Aty do të punonim në bujqësi, për të mbledhur të lashtat e asaj vjeshte. Ishte ngritur një çadër që shërbente si mensë, ndërsa flinim në shtëpitë e fshatarëve. Unë flija në shtëpinë e një vendasi me emrin Prel Vata.

Një ditë, në drekë, teksa po hanim, isha ulur me shpinë nga dera e çadrës – mensë, ndërsa Ana Ballta ishte përballë meje. Si "dreqkë" që ishte, më tha:

— *"Kush asht ai burri që të kërkon ty tek dera?"*

Unë u ktheva, por nuk pashë njeri! Kur iu ktheva përsëri Anës, pashë që ajo më kishte futur lugën në sahanin tim prej alumini, ku kisha pilafin. Aty shpërtheu një e qeshur e madhe, saqë unë mbeta “pa drekë” nga turpi.

Kjo situatë kaloi shpejt dhe miqësia e shoqëria me ata 30 nxënës u bë gjithnjë e më e fortë dhe më e bukur.

**Puna prodhuese në gjimnaz**

Gjatë viteve të gjimnazit, ne kishim çdo vit nga një muaj të dedikuar për punë prodhuese. Meqenëse Laçi ishte një zonë industriale në zhvillim të shpejtë, praktikat tona mësimore i kryenim në Uzinën e Superfosfatit. Aty mësuam të realizonim analizat për acidin sulfurik, i cili duhej kontrolluar çdo 15 minuta për të mbajtur përqendrimin e nevojshëm. Më pas, mësuam të përdornim tornon dhe të prodhonim bullona. Është e pabesueshme ndoshta, por ne mësuam edhe si të përgatisnim kalandra të mëdha për gabaritet e uzinës.

Në një farë mënyre, secili prej nesh, pas përfundimit të gjimnazit, mund të gjente një vend pune në uzinë.

**Pasditet e mia në Laç**

Pasditet e mia gjatë viteve të gjimnazit ishin orët më të vështira të ditës. Duhej të prisja një makinë rasti për të shkuar në shtëpi, ose të përshkoja plot 10 kilometra në këmbë. Makinat gjendeshin rrallë dhe shoferët, që pak a shumë na njihnin, e dinin se nuk kishim

mundësi t'u jepnim ndonjë shpërblim – ndaj nuk na merrnin. Autobusët kalonin ose herët në mëngjes ose pasdite vonë për në Fushë-Krujë, por gjithsesi në linja të kundërta. Edhe ata kërkonin pagesë.

Nganjëherë, bashkë me Edi Kokalarin, e bënim gjithë rrugën deri në shtëpi në këmbë. Kur vonohesha, më duhej të bëja "një pushim" tek një dyqan që e doja shumë – reparti i riparimit të radiove që e mbante Jakupi. Ai ishte një teknik i shkëlqyer dhe nuk mërzitej kurrë me pyetjet e mia për llampat që përdoreshin atëherë për radiot, për bobinat, kabllot, valët radiofonike, antenat...

Orë të tëra kalonim aty duke biseduar. Pastaj gjendej ndonjë mënyrë për t'u kthyer në shtëpi...

**Aksioni në tarracat e Jonufrës dhe rrëmbimi i avionit grek**

Lezeti ynë më i madh ishte aksioni në tarracat e bregdetit. Vajtja në Jonufër dhe Lokovë, në atë kohë, ishte për ne si të shkoje sot në Portofino të Italisë, kur nuk ke dalë kurrë jashtë shtetit. Një vit shkuam në Jonufër. Prej andej, pasditeve, ndodhte të dilnim në Vlorë. Qyteti, në sytë tanë të rinj, dukej i mrekullueshëm.

Një ditë, ndërsa po punonim në tarracat e brezareve të Jonufrës, na tërhoqi vëmendjen një avion pasagjerësh që po vërtitej mbi kokat tona. Ai bëri më shumë se dhjetë rrotullime, dhe ne, me gjithë kureshtjen e nxënësve, i numëronim duke u habitur nga çdo gjë që ndodhte mbi ne — aq më tepër kur avionët nuk ishin një pamje e zakonshme për ne.

Pas disa rrotullimeve mbi Vlorë dhe zonën përreth, pamë që avioni u ul diku. Duhej të ketë qenë aeroporti i Vlorës.

Ai ishte një avion pasagjerësh grekë, i marrë peng nga një mjek me emrin Ciril, i cili kërkonte të arratisej nga Greqia drejt Shqipërisë. Më vonë u përhap lajmi se ai kishte ardhur për të helmuar ujësjellësin e Tiranës. Sa e vërtetë ishte kjo, askush nuk e dinte me siguri.

Pasdite, shkuam te hoteli ku ishin strehuar pasagjerët e avionit të rrëmbyer. Me vete kishim Adriana Bifshën, shoqen tonë të klasës nga Himara, e cila fliste greqisht. Në hotel ndodheshin disa gra greke, të traumatizuara nga incidenti. Adriana na tregoi se ato ishin ende në shok nga ulja e detyruar e avionit në Vlorë. Ato ishin nisur nga Janina për në Athinë, për të takuar njerëzit e tyre, por përfunduan papritur në Vlorë.

**Aksioni në Lukovë dhe vdekja e nxënëses korçare, Lida Çollaku**

Vitin tjetër na dërguan në brezaret e Lukovës. Aty gjithçka dukej si një mrekulli për kohën. Gjetëm edhe studentë të Institutit të Lartë të Arteve. Mbrëmjen e parë e kaluam në një ballo vallëzimi me nxënës gjimnazistë nga Korça. Kërcyem bashkë, edhe pse nuk njiheshim më parë.

Komandant i aksionit ishte një burrë që na tërhiqte vëmendjen për shkak të mbiemrit të tij të pazakontë: Minella Gjenerari.

Të nesërmen na lejuan të zbrisnim për t'u larë në plazhin e Lukovës, bashkë me nxënësit nga gjimnazi i Korçës. Ishte mëngjes,

rreth orës 11:00, kur u futëm në ujë. Papritur, pamë një trup vajze që lundronte në mënyrë të çrregullt mbi sipërfaqen e detit. Ne, djemtë e Laçit, që ndodheshim më afër, u ngutëm ta nxirrnim në breg.

Fatkeqësisht, ishte e pajetë. Lida Çollaku, gjimnazistja korçare me të cilën kishim vallëzuar vetëm një natë më parë, kishte ndërruar jetë nga një sulm i papritur në zemër. E mbaj mend qartë atë natë të mëparshme, fytyrën e saj të qeshur, dhe valset që kërcyem bashkë, pa e ditur se do të ishte hera e parë dhe e fundit.

E transportuam si mundëm deri në qendër të fshatit. Më pas, u nis për në Korçë – pa jetë. Ngjarja na tronditi thellë. E ndjemë si një humbje të afërt, si një motër, si një jetë që sapo kishte çelur e që u këput para kohe.

**Mbrëmja e Maturës dhe surprizat e asaj nate**

Katër vite kishin kaluar dhe momenti i ndarjes po afrohej. Mbrëmja e maturës po trokte dhe emocionet ishin të përziera – gëzim, mall, por edhe një lloj trishtimi i pazëshëm.

Në atë kohë punova për disa ditë në vreshtat e Mamurrasit, duke spërkatur me një pompë me koçifos – një helm i fortë që e rrjepte lëkurën. Dielli dhe helmi kishin lënë gjurmët e tyre në fytyrën time. Kur më njoftuan për foton e maturës, isha i rraskapitur, i nxirë, i rrjepur. Isha vetëm 19 vjeç, por në atë foto, që sot gjendet në polifoton e maturës së vitit 1971, dukem si një njeri më i moshuar se vitet që mbaja mbi supe.

Ajo mbrëmje ishte modeste, por e paharrueshme. Muzikë e gjallë nga fizarmonika e Astrit Zorbës dhe vëllezërve të tij, një darkë e thjeshtë, shumë e thjeshtë, e ndoshta për këtë arsye aq e dashur. Kërcime deri vonë, përqafime, premtime që nuk do të harroheshim kurrë… Dhe pastaj – ndarja.

Dikush do të shkonte në shkollë të lartë, dikush në punë, dikush do të largohej… Por në atë natë, të gjithë ishim një – një gjeneratë, një zemër, një kujtim që nuk do të shuhej kurrë.

**Një surprizë e vërtetë në mbrëmjen e maturës**

Në atë mbrëmje, "kushëriri im", mësuesi Dedë Berisha, shpalli fejesën me shoqen tonë të klasës, Vera Gjokutaj. Ishte një lajm që na befasoi të gjithëve. Askush prej nesh nuk kishte vënë re më parë ndonjë shenjë që ata të dy mund të kishin një lidhje. E megjithatë, atë natë të maturës, në një nga momentet më të veçanta të rinisë sonë, ata vendosën ta bënin publike dashurinë e tyre.

Vera ishte modeli i vajzës me veti të rralla: e përmbajtur, fisnike, e urtë dhe e dashur – një mikeshë që të gjithë e vlerësonim. Ndërsa Deda ishte një njeri shumë i dashur, i respektuar, me një prani të qetë dhe një buzëqeshje që të ngjallte besim. Pas luftës, ai u kthye në Pejë, por fatkeqësisht nuk jetoi gjatë. Lidhja e tyre ishte e bekuar që nga ajo natë e bukur, dhe fryt i saj është vajza e tyre, Ani – një vajzë po aq e mrekullueshme sa prindërit e saj.



**Shkurt, pas mbarimit të gjimnazit…**

Më 10 gusht 1971, në qytetet e Milotit, Laçit, Mamurrasit, Fushë-Krujës dhe Krujës u afishuan listat e maturantëve të gjimnazeve të rrethit, të cilët ishin pranuar për të ndjekur studimet e larta, qoftë në Universitetin e Tiranës, qoftë në institutet e tjera të vendit. Fatkeqësisht, emri im nuk ndodhej në asnjërën prej tyre.

Megjithatë, falë këmbënguljes titanike të prindërve të mi dhe një zinxhiri rrethanash fatlume për mua, arrita që më 1 shtator të atij viti të ulesha në bankat e Degës së Kulturës në Institutin e Lartë të Arteve në Tiranë.

Dijenitë e fituara në gjimnaz dhe, më pas, ato në institut u shndërruan në themelin e fortë të jetës sime profesionale. Ato më shoqëruan dhe më ndihmuan në çdo sektor ku punova – që nga Borizana e Laçi, deri në Stamboll, New York, Prishtinë, Londër e Tiranë.

**Nga dëbimi në Shpërdhet – tek Mbretëresha Elizabeth**

Mbase mund të tingëllojë si mungesë modestie rrëfimi që do të ndaj më poshtë, por e ndjej se djemtë dhe vajzat e brezave që do të vazhdojnë të mbushin bangat e këtij gjimnazi dhe të shkruajnë historinë me punën dhe përparimin e tyre, mund ta marrin si një nxitje: që njeriu duhet të punojë shumë dhe kurrë të mos thyhet, sado e vështirë t'i duket jeta.

Prandaj, po ndaj këtu një fragment të shkurtër nga libri im *"Ambasador i Pushtetit të Butë"*, ku përshkruaj një çast thellësisht meditativ dhe retrospektiv: ditën kur dorëzova Letrat Kredenciale para Madhërisë së Saj, Mbretëreshës Elizabeth II, në Pallatin Buckingham, Londër.

"…Agimi i datës 27 qershor 2013 ishte një nga mëngjeset më të rëndësishme, më emocionuese dhe më të bukura të jetës sime. Ishte dita kur do të paraqisja Letrat Kredenciale para monarkes më jetëgjatë në botë, si në moshë ashtu edhe në detyrë — Madhërisë së

Saj, Mbretëreshës Elizabeth II, Sovrane e Mbretërisë së Bashkuar të Britanisë së Madhe dhe Irlandës së Veriut."

"…Pasi hipëm në karrocën mbretërore, Marshalli i Mbretërisë, zoti Charles Grey, na shpjegoi disa hollësi interesante mbi ceremoninë, takimin me Mbretëreshën dhe historinë e vetë karrocës me të cilën po udhëtonim. Ajo ishte prodhuar në vitin 1860, në kohën e Mbretëreshës Victoria. Udhëtimi zgjati rreth gjysmë ore, duke kaluar nëpër rrugët madhështore të Londrës. Parakalimi ynë, në atë ditë të bukur vere, u kthye në një atraksion për mijëra turistë që mbushnin rrugët, duke na fotografuar me aparatet e tyre nga të gjitha anët.

Na shoqëronin tre karroca: një për çiftin ambasadorial dhe dy të tjera për stafin e ambasadës. Në trokun e atyre kuajve të bardhë, që jehonte mbi kalldrëmet historike, ndjeva si rrapulloi në zemrën time gjithë rruga e gjatë e jetës — prej përzënies sime në fshatin e thellë të Shpërdhetit, deri në çastin e atij nderimi solemn në oborrin e Buckingham Palace. E gjithë kjo përjetohej thellë, në heshtje, ndërsa në mendje më trokiste një pyetje që ishte njëkohësisht një mrekulli dhe një çudi:

"Si munda të kaloj nga 'Dëbimi në Shpërdhet'... tek Mbretëresha Elizabeth?"

Pra, po kaloja rrugëve të Londrës me barrën e kujtimeve mbi supe — kujtime të një jete të ndërtuar hap pas hapi, me vështirësi dhe sakrifica, me arritje e suksese, pse jo, edhe me ndonjë dështim. Në atë udhëtim solemn më shoqëronte njeriu im i shtrenjtë, Donika —

ajo që s'më la asnjëherë të dorëzohesha, sado e vështirë apo e bukur të kishte qenë jeta.

Ishte ajo me të cilën ishim lidhur në vitin 1977, kishim sjellë në jetë dy djem dhe përmes dashurisë, punës dhe përkushtimit kishim ndërtuar një familje të ndershme dhe të përkushtuar. Të dy bashkë, gjithmonë përkrah njëri-tjetrit, punuam jo vetëm për mirëqenien dhe edukimin e fëmijëve tanë, por edhe për të dhënë kontributin tonë ndaj vendit, kudo që jeta na vendosi për ta përfaqësuar Shqipërinë me dinjitet.

**Epilog**

Çfarëdo që të ndodhë në jetë, sado njerëz të njohim e rrugë të ndjekim, asgjë nuk do të mund të fshijë nga kujtesa ajo shoqëri e parë, ato vite rinie, ato sakrifica të heshtura, por të fuqishme, që hodhën themelet e së ardhmes sonë. Ato ditë mbeten të gdhendura në shpirtin tonë si dëshmi e përpjekjeve të prindërve tanë, e përkushtimit të atyre mësuesve të jashtëzakonshëm dhe e asaj dashurie të pastër njerëzore që na mëkoi dhe na formësoi për jetën.

Ishin vite të thjeshta, por me peshë të madhe – një pasuri shpirtërore që as koha, as jeta nuk mund ta zbehë. Ato mbeten themeli i asaj që jemi sot.

Në pesëdhjetëvjetorin e shkollës, ne u mblodhëm sërish – ashtu si dikur – me të njëjtën dashuri, miqësi dhe respekt që na kishte bashkuar në vitet e gjimnazit. Ishin çaste të lumtura, të mbushura me kujtime të çmuara e ndjenja të sinqerta.
Ajo që më bën më shumë krenar është fakti se, në gjithë këtë kohë, nuk kam dëgjuar që ndonjëri prej shokëve apo shoqeve të klasës

sonë të jetë përfshirë ndonjëherë në një akt të pamoralshëm, të paligjshëm apo të dënueshëm për familjen dhe shoqërinë. Ishte një brez që e nderoi veten dhe të tjerët – me sjellje, me punë dhe me dinjitet.

Kjo është arsyeja pse jemi kaq krenarë për njëri-tjetrin, kudo që jemi edhe sot e kësaj dite.
Nëse ndonjëherë, ndonjë nxënës i Gjimnazit të Laçit do të lexojë këto shënime, le të mësojë se vështirësitë nuk janë asnjëherë të këndshme, por – bazuar në përvojën time, dhe jo vetëm – mund t'ju them me bindje:
"Ndoshta janë pikërisht vështirësitë që e forcojnë njeriun, sepse të mësojnë si t'u japësh vlerë gjërave."
Prandaj, mos i merrni asnjëherë gjërat si të dhëna apo të mirëqena!

Suksese Gjimnazit të Laçit!
Rroftë e përparoftë në shekuj!

Mal Berisha
*New York, USA – 20 maj 2024*

**Mal BERISHA**




# AMBASADOR I PUSHTETIT TË BUTË

